**Mësimi 4** 

# LAKIMI I EMRAVE



Emri ndryshon kur lidhet me fjalë të tjera në fjali. Ndryshimi që pëson emri kur përdoret në fjali quhet **lakim**. Format e ndryshme që merr emri në fjali quhen rasa.

Lexo këto fjali me kujdes, do ta shihni emri shok nuk e ka formën e njëjtë. Për të dalluar rasat e emrave të gjinisë mashkullore bëjmë pyetjen:**cili?**

1. **Shoku** im recitoi bukur.
2. Recitimi **i shokut** më pëlqeu.
3. Librin e gjuhës ia dhashë **shokut.**
4. **Shokun** e klasës e takova në tren.
5. E mora fletoren **prej shokut.**



Në gjuhën shqipe ka pesë rasa: emërore, gjinore, dhanore, kallëzore e rrjedhore. Kemi katër tipa lakimi. Lakimet dallohen sipas mbaresës që marrin emrat në trajtën e shquar të rasës emërore të njëjësit. Ndarja e emrave në lakime përkon në vija të përgjithshme me ndarjen e tyre në gjini:

Lakimi **i parë** përfshin emrat e gjinisë mashkullore që marrin mbaresën – **i**, p.sh: treni, lapsi, vëllai etj..

Lakimi **i dytë** përfshin emrat e gjinisë mashkullore që marrin mbaresën – **u,**
. p.sh : shoku, dheu, miu, ujku etj.

Lakimi **i tretë** përfshin emrat e gjinisë femërore që marrin mbaresën – **a** ose – **ja**, p.sh.: fusha, kumbulla, vajza, shoqja, lulja etj.

Lakimi **i katërtë** përfshin emrat e gjinisë as njëjëse që marrin mbaresën – **t (ë)** ose **-it**, p.sh. : të ftohtë-t, të verdhët, të zi-të, të ecurit etj.

Po japim disa pasqyra të këtyre lakimeve, nga të cilat shihet se ç'mbaresa marrin emrat në rasat e ndryshme.

**1. Lakimi i parë** **Numri njëjës**

| **Rasa** | **Trajta e pashquar** | **Trajta e shquar** |
|---|---|---|
| Emërore | (një) mal | mal -i |
| Gjinore | (i, e) (një) mal-i | (i, e)mali-t |
| Dhanore | (një) mal-i | mali-t |
| Kallëzore | (një) mal | mal-in |
| Rrjedhore | (një) mal-i | mali-t |

## 2. Lakimi i dytë     Numri njëjës

| Rasa | Trajta e pashquar | Trajta e shquar |
|---|---|---|
| Emërore | (një) shok | shok-u |
| Gjinore | (i, e) (një) shok-u | (i,e) shok-t |
| Dhanore | (një) shok-u | shok-t |
| Kallëzore | (një) shok | shok-un |
| Rrjedhore | (një) shok-u | shoku-t |

## 3. Lakimi i tretë     Numri njëjës

| Rasa | Trajta e pashquar | Trajta e shquar |
|---|---|---|
| Emërore | (një) vajzë | vajza |
| Gjinore | (i, e) (një) vajz-e | (i, e) vajzës |
| Dhanore | (një) vajz-e | vajzës |
| Kallëzore | (një) vajz-ë | vajzën |
| Rrjedhore | prej (një) vajz-e | prej vajzës |

| Rasa | Trajta e pashquar | Trajta e shquar |
|---|---|---|
| Emërore | (një) anije | anij-a |
| Gjinore | (i, e) (një) anije-je | (i, e) anije - s |
| Dhanore | (një) anije-je | anije-s |
| Kallëzore | (një) anije | anije-n |
| Rrjedhore | (një) anije-je | anije-s |

## 4. Lakimi i katërt     Numri njëjës

| Rasa | Trajta e pashquar | Trajta e shquar |
|---|---|---|
| Emërore | (një) të ftohtë | të ftohtë - t |
| Gjinore | (i, e) (një) të ftoht-i | (i, e) të ftohti - t |
| Dhanore | (një) të ftoht-i | të ftohti - t |
| Kallëzore | (një) të ftohtë | të ftohtë - t |
| Rrjedhore | (një) të ftoht-i | të ftohti - t |



**Ushtrohu**

1. **Lidh me shigjetë rasën me emrin.**

Emërore •     • aeroplanin

Gjinore •     •prej aeroplanit

Dhanore •     •aeroplanit

Kallëzore •     •aeroplani

Rrjedhore •     • i aeroplanit



**Detyrë .** Shkruaj pesë fjali ku emri të jetë në rasa të ndryshme.